# 40 VJET
# SHQIPERI SOCIALISTE

---

# 40 YEARS
# OF SOCIALIST ALBANIA

Ka dyzet vjet që Shqipëria jonë e lirë dhe sovrane shkruan faqet më të bukura të biografisë së saj të re.

Në këto troje të moçme të qytetërimit mesdhetar, ku koha la gjurmët e saj të pashlyeshme, rron në liri, krenar dhe plot vitalitet populli shqiptar, i cili në këto vite përpjekjesh titanike, me forcat e veta, me Partinë dhe shokun Enver Hoxha në krye, bëri një kapërcim madhështor: mesjetën e futi në muze dhe doli para botës si popull i një vendi plotësisht të pavarur që ndërton me sukses shoqërinë socialiste. Populli është zot i fateve të veta, ndërton dhe mbron jetën e tij të re, pa shtypës dhe të shtypur, pa traktate të huaja skllavëruese, pa mjerim. Çdo vit ngjitet një shkallë më lart.

Ngjitja është bërë nëpërmjet një lufte të ashpër klasore, duke kapërcyer me vullnet të hekurt prapambetjen e trashëguar, duke mposhtur veprimtarinë e armiqve të brendshëm e të jashtëm e duke përballuar vështirësitë e rritjes.

«Kurrë ndonjëherë, — ka thënë shoku Enver Hoxha, - populli shqiptar nuk ka qenë i bashkuar në interesa, në pikëpamjet politike e ideologjike, në normat morale e në sjelljet shoqërore siç është sot. Ky unitet i çeliktë i farkëtuar nga Partia në betejat heroike të çlirimit të atdheut dhe në transformimet e mëdha socialiste, qëndron sot në themelet e pushtetit popullor, të lirisë e të pavarësisë së atdheut dhe i bën ato të patundura e të pathyeshme. Është ky unitet e ajo forcë e madhe monolite që u ka bërë ballë armiqve të egër e që ka shpartalluar intrigat e komplotet e tyre».

Themeli i patunaur i epokës sonë të re është epopeja e lavdishme partizane e udhëhequr nga Partia Komuniste e Shqipërisë me shokun Enver Hoxha në krye. Njëzet e tetë mijë dëshmorë u flijuan që Shqipëria të ngrihej në lartësinë e sotme 40-vjeçare. Fatin e luftës çlirimtare kundër nazifashistëve dhe tradhtarëve kolaboracionistë vendës e vulosi gryka e pushkës dhe trimëria e popullit. Partizanët shqiptarë kaluan kufijtë shtetërorë dhe shkruan faqe nderi e lavdie edhë në luftën për çlirimin e vëllezërve shqiptarë të Kosovës dhe të popujve të tjerë të Jugosllavisë. 29 Nëntori i 1944-ës, dita e Çlirimit, mbeti në histori si fitorja më e madhe e popullit shqiptar, kurorë e të gjitha luftërave.

Shqipëria — tokë e njerëzve të rinj, me një fytyrë krejtësisht të re. Pranë kështjellave të moçme, simbole qëndrese burrërore kundër rrebesheve të historisë, ngrihen kështjellat e reja të jetës, me gjymtyrë të metalta: uzinat, kombinatet, puset e naftës, digat e hidrocentraleve. Kjo industri, komplekse dhe shumëdegëshe, e fuqishme dhe moderne është një nga fitoret e mëdha të klasës punëtore dhe të popullit shqiptar. Nga pesëvjeçari në pesëvjeçar ajo zgjerohet dhe zhvillohet me ritme të larta, ushqehet nga burime të brendshme natyrore dhe financiare. Duke e kapërcyer fazën e kapitalizmit të zhvilluar ajo është larguar aq shumë nga baza e saj e nisjes, nga gjendja krejtësisht artizanale dhe primitive, sa sot i prin ekonomisë, plotëson nevojat më të domosdoshme të saj dhe të jetës së mbarë popullit.

Ka më se dy dhjetëvjeçarë që vendi ynë ka hyrë në një etapë të re historike: në atë të ndërtimit të plotë të shoqërisë socialiste dhe ecën me hapa të pandalshëm drejt shndërrimit të tij në një vend industrialo-bujqësor me industri e bujqësi të përparuar.

E sotmja bëhet më e qartë e më e kuptueshme kur ballafaqohen epokat. Ndanë udhëve hekurudhore dhe automobilistike, një rrjet i dendur që mbulon gjithë vendin, ngrihen shtyllat e tensionit të lartë. Vendi i dikurshëm i pishës dhe i llambës me vajguri, sot është vendi plotësisht i elektrifikuar, me një sistem unik energjetik. Shqipëria është i vetmi vend në Evropë me bilanc aktiv energjetik, që plotëson nevojat e veta dhe eksporton. Pas hidrocentralit «Drita e Partisë» të Fierzës me kapacitet 500 000 kw, mbi lumin Drin po ngrihet një tjetër gjigant hidroenergjetik, ai i Komanit me kapacitet 600 000 kw, që mban emrin e udhëheqësit të Partisë e të popullit, shokut Enver Hoxha. Ky monument i madh drite, që është projektuar dhe po ndërtohet me sukses është një sintezë kuptimplote e zhvillimit teknik dhe kulturor të Shqipërisë së sotme.

Minerali ynë dikur grabitej dhe merrte udhët e përtejdetit. Revolucioni i plotfuqishëm i preu me shpatë kthetrat e grabitqarëve imperialistë. Sot nëntoka jonë e pasur e bujare, kromi dhe nafta, bakri dhe qymyrguri, krejt thesaret e saj, çeliku i markës shqiptare dhe nikelkobalti në trajtë gjysmëproduktesh të prodhuar në kombinatin metalurgjik «Çeliku i Partisë» të Elbasanit, të gjitha së toku hedhin themele të patundura dhe çelikosin vazhdimisht pavarësinë politike dhe ekonomike të vendit. Industria mekanike plotëson 95 për qind të pjesëve të ndërrimit dhe ka hyrë me guxim në prodhimin e makinave. Zhvillimi i hovshëm, i planifikuar e me përparësi i industrisë së rëndë, nxjerrja dhe përpunimi i mineraleve në vend në një cikël sa më të plotë, bën t'u dalë boja profecive ogurzeza të revizionistëve dhe mosbesimit të skeptikëve që na këshillonin të ndërtonim fabrika sapuni e të mbillnim luledielli, se «parajsa» vinte paskëtaj. Por është e qartë se paskëtaj vinte nënshtrimi.

Ekonomia jonë s'njeh pasiguritë dhe brejtjet kronike të krizave. Në fjalorin e saj nuk zënë vend fjalët: amulli, inflacion, papunësi, ngritje çmimesh, borxhe të brendshme e të jashtme — sëmundje tipike këto për botën kapitalisto-revizioniste. Ndërsa prodhimi shoqërorte ne në çdo 10 vjet dyfishohet, popullsia dyfishohet në çdo 30 vjet. Klasa punëtore me Partinë e vet revolucionare, e vetëdijshme për misionin e saj historik, përcakton thelbin socialpolitik të shoqërisë sonë. Socializmi, nga ideal dhe shkencë, është kthyer në një realitet të gjallë.

Një tjetër vepër madhështore, e njerëzve të punës: transformimi kolosal i natyrës. Kudo syri të kap fusha të bonifikuara e të sistemuara, kodra e male të kthyera në toka buke, plantacione të mëdha me pemë frutore. Sistemimi kompleks i kullimit e i ujitjes, ngritja e parkut të gjerë të mekanikës bujqësore, farërat e zgjedhura, plehrat kimike dhe zhvillimi i blegtorisë, - ja disa nga këto arritje të bujqësisë sonë të re, e cila është

futur gjerësisht në rrugën e intensifikimit të saj të pandërprerë. Sot 55 për qind e sipërfaqes së punueshme të tokës është nën ujë dhe vetë kjo sipërfaqe e punueshme, në krahasim me paraçlirimin është rritur 2.4 herë.

Toka bujare rrit pjellorinë: ligji i punës është ligji i begatisë. Reforma Agrare, kolektivizimi, e futën bujqësinë në rrugën socialiste, i çelën mundësi të gjera zhvillimi. Ekonomia bujqësore e Plasës merr 63 kv grurë për ha, ajo e Dajçit 90.5 kv misër për ha dhe këto në një sipërfaqe prej mijëra hektarësh. Brezaret e Lukovës, amfiteatri i ri prej 3 000 hektarësh, me agrume dhe ullinj, ndërtuar në këta 15 vjetët e fundit, janë një mrekulli e vërtetë e punës së rinisë dhe e dashurisë së saj për jetën dhe përparimin shoqëror. 150 000 rrënjë të tjera agrumesh do t'u shtohen brezareve të bregdetit. Këto janë ritmet. Kjo është perspektiva.

Sot Shqipëria e prodhon vetë bukën e saj. Bujqësia siguron ushqimin e popullit, lëndën e parë të industrisë së lehtë e ushqimore dhe burime të rëndësishme akumulimi e valutore. Fshatin shqiptar nuk e kërcënon asnjë rrezik braktisjeje, ai ecën, transformohet, pasuron jetën materiale dhe shpirtërore, mënyrën e jetesës dhe synon të afrohet gjithnjë e më shumë me qytetin.

Vendi është i gjithë një kantier pune, por dhe auditor i madh i mësimit, fushë e veprimtarisë shkencore dhe e krijimtarisë letraro-artistike. Përparimi i jetës materiale u shoqërua e u mbështet nga një revolucion i thellë në fushën e arsimit dhe të kulturës, të shkencës dhe të teknikës. Madhështia e këtyre fitoreve del dhe më në reliev dhe kujtesa zhvendos kohët që nënvizojnë një të vërtetë të hidhur: dikur Shqipëria ishte e zhytur në një analfabetizëm masiv, shkolla ishte një ëndërr. Sot Shqipëria ka shkollën e vet kombëtare e socialiste, të shumëllojshme, të të gjitha niveleve e strukturave. Me përmbajtjen e shëndoshë ideologjike dhe militantizmin e saj ajo u përgjigjet kërkesave të zhvillimit tonë ekonomiko-shoqëror, luan një rol aktiv të pazëvendësueshëm në farkëtimin e botëkuptimit materialist të njeriut tonë të ri. Arsimi tetëvjeçar ka vite që është bërë i detyrueshëm me ligj, kurse ai i mesëm është masiv. Në Universitetin e Tiranës dhe në institutet e larta mësojnë çdo vit mijëra djem e vajza të popullit, në dhjetëra specialitete e nënspecialitete.

Revolucioni popullor i dha gruas shqiptare atë që ia kishin mohuar shekujt: lirinë dhe barazinë. Sot gruaja shqiptare e emancipuar dhe e arsimuar e thotë me siguri e me peshë fjalën e saj kudo, në industri, bujqësi, art, shkencë e kulturë, në të gjitha fushat e jetës. Sot gratë dhe vajzat në RPSSH zënë 46 për qind të numrit të përgjithshëm të punonjësve, 50 për qind të studentëve, 37 për qind të kuadrove me arsim të lartë etj. Gruaja shqiptare punon e drejton në të gjithë sektorët, deri në forumet më të larta të Partisë e të Shtetit. Në këshillat popullorë të të gjitha instancave gratë përbëjnë 40,7 për qind dhe 30 për qind të de-

putetëve në Kuvendin Popullor; në efektivin e Partisë 30 për qind janë gra.

Bota shpirtërore e njerëzve fitoi dritë dhe hapësirë. Secili i ka të gjitha mundësitë të shuajë etjen për dituri, të zhvillojë talentin dhe aftësinë, të ketë personalitetin e tij në shoqëri. Gjithçka bëhet për njeriun e punës. Për të thuren këngët, shkruhen romanet dhe ngrihen vepra të artit monumental. Shkrimtarët dhe artistët e talentuar kanë nxjerrë nga duart e tyre vepra të një niveli të lartë ideor dhe artistik, me origjinalitet e fizionomi të qartë kombëtare. Folklori është i gjallë dhe pasurohet. Në gjithë vendin funksionojnë qindra institucione apo qendra kulturore e artistike. Shkenca jonë e re ka fituar funksionin e saj të natyrshëm shoqëror. Shqipëria, sot lëvron me sukses edhe në shkencat fondamentale, e thotë me dinjitet mendimin e vet shkencor, përballon e gjen zgjidhje origjinale për probleme të ndërlikuara teknike e teknologjike, ndërmerr projekte të mëdha në industri e në bujqësi. Ajo ka një rrjet shëndetësor të pajisur me kuadro të lartë dhe aparatura të reja, të shpërndara anekënd vendit, shërbimi spitalor është falas, qindra institucione rrinë në roje të shëndetit të nënës dhe të fëmijës. U zhdukën pa nam e pa nishan sëmundje që në shumë vende të botës janë plagë të shoqërisë si malarja, fruthi, sifilisi. Jeta mesatare nga 38 vjeç që ishte në vitin 1938, ka arritur në 70.4 vjeç.

Shqipëria që më parë ishte e papërfillur në arenën ndërkombëtare sot ka politikën e vet të hapët proletare që mbron interesat kombëtarë dhe thotë me zë të lartë të vërtetën, duke denoncuar çdo formë shtypjeje, diktati e agresioni, në mbrojtje të luftërave të popujve për liri e pavarësi dhe të paqes në botë. Qeveria e RPSSH kundërshton me konsekuencë politikën hegjemoniste e ekspansioniste për vendosjen e sundimit botëror nga ana e dy superfuqive: imperializmit amerikan dhe social-imperializmit sovjetik, dy armiqve më të egër të lirisë e të pavarësisë së popujve.

Shqipëria socialiste gëzon një prestigj të madh dhe ka një pozitë të fortë ndërkombëtare, ka shumë miq e dashamirë në mbarë botën. E rrethuar dhe e lakmuar nga armiqtë e pabesë, ajo i qëndron vendosmërisht presionit dhe bllokadës së egër imperialisto-revizioniste. Liria, pavarësia dhe sovraniteti kombëtar janë të skalitura si fitore historike në mendjen e zemrën e popullit. Partia e Punës e Shqipërisë, e udhëhequr me largpamësi e urtësi nga shoku Enver Hoxha, është promotori, arkitektja e revolucionit tonë të pandërprerë. Shqipëria e vogël mbron ide të mëdha. Zbatimi krijues e me besnikëri në vendin tonë i teorisë marksiste-leniniste, është një provë e pakundërshtueshme e forcës së saj revolucionarizuese e transformuese.

Dy data, 29 Nëntor 1944-29 Nëntor 1984, midis tyre një epokë e tërë historike. Vitet bënë atë që shekujt nuk e bënë dot. Këtë realitet madhështor e realizoi dhe e mbushi me duart e veta populli shqiptar që ecën përpara me besim të patundur. Është optimizmi i një shoqërie të sigurt për të ardhmen e saj.

Këtë siguri e realitet të bukur e luftarak pasqyron edhe ky album i përgatitur me rastin e 40-vjetorit të Çlirimit të Atdheut e të fitores së Revolucionit popullor.

During these 40 years of freedom, sovereign Albania has written the most beautiful pages of its biography.

The Albanians, a proud people full of vitality and jealous of their freedom, have lived in these territories that have seen the flowering of Mediterranean civilizations. With their Party and Comrade Enver Hoxha at the head, the Albanian people have scored magnificent successes during these forty years of titanic efforts, have relegated the Middle Ages to the museum and come out before the world as the people of a completely independent country which is successfully building socialist society with its own forces. Our people have become the masters of their fate and now are building and protecting a new life without oppressors and oppressed, without enslaving treaties imposed by foreigners, without misery. They rise a step higher with each passing year.

All this has been achieved through a fierce class struggle, overcoming the backwardness inherited from the past with an iron will, foiling the plots of internal and external enemies and coping with the difficulties of growth.

Comrade Enver Hoxha has said: «Never have the Albanian people been as united in their interests, in their political and ideological views, in their moral norms and social relations as they are today. This steel unity, forged by the Party in the heroic battles for the liberation of the Homeland and the major socialist transformations, underlies today the foundations of the people's power, the freedom and independence of the Homeland, and makes them unshakeable and invincible. It is thanks to this monolithic unity and this great strength that the Albanian people have succeeded in standing up to their savage enemies and in foiling their intrigues and plots.»

The glorious partisan epic, led by the Communist Party of Albania with Comrade Enver Hoxha at the head, is the firm foundation of the new epoch. The blood of 28 thousand martyrs, who laid down their lives in the National Liberation War, was poured in the foundations of new Albania. The issue of the war against the nazi-fascists and the local traitors who collaborated with them was decided through the barrel of the gun and the bravery of the people. The Albanian partisans crossed the state borders of Albania and wrote pages of honour and glory in the battles for the liberation of their Albanian brothers of Kosova and the other peoples of Yugoslavia. November 29, 1944, Liberation Day, has gone down in history as the day of the greatest victory of the Albanian people, the crowning of their centuries-long struggles.

Albania is the land of a regenerated nation and

a people with an entirely new physiognomy. Beside ancient fastnesses, symbols of the stubborn resistance of a valiant people to the tempests of history, there rise the metal-limbed castles of the new life: plants, combines, oil-rigs, hydro-power dams. This powerful, complex and multi-branched modern industry is one of the major victories of the working class and the Albanian people. It is expanding and developing at ever higher rates from one five-year plan to the other, based on local primary materials and internal financial sources. Skipping over the stage of developed capitalism, our industry today is far away from its starting-point, a primitive artisan stage, leading the development of the economy and meeting its needs and those of the people.

More than two decades ago our country entered a new stage of its history, that of the complete construction of socialist society. Now it has set out on its non-stop march towards its transformation into an industrial-agrarian country with an advanced industry and agriculture.

The present becomes more clear and more comprehensible when it is compared with the past. High-tension lines run parallel to motor roads and railways which form a network that covers the whole country. Albania, formerly the land of the pine torch or kerosene lamp, today is completely electrified through a unified electric system. Albania is the only country in Europe with an active energy balance, producing enough electricity to meet its own needs as well as for export. Besides the 500,000 kW «Light of the Party» hydro-power station of Fierza, another hydro-power station of 600,000 kW, which bears the name of the leader of the Party and people, Comrade Enver Hoxha, is being built at Koman on the Drin River. This huge monument of light, which was designed and is being built with success, epitomizes the technical and cultural development of present-day Albania.

In the past our mineral wealth was plundered and shipped over the sea. The sword of all-powerful revolution cut the paws of the imperialist plunderers. Today the riches of our subsoil, the chromium and oil, the copper and coal, the iron which goes to make the steel of Albanian brand and the nickel-cobalt processed in the «Steel of the Party» metallurgical complex at Elbasan, constitute the unshakeable foundation on which the political and economic independence of the country is built and constantly strengthened. Our engineering industry meets 95 per cent of our needs for spare parts and has courageously set about the construction of machinery. The vigorous planned development of the heavy industry with priority, the extraction and full-cycle processing of minerals, give the lie to

the sinister predictions of the revisionists and the skepticism of those who advised us to build only soap factories and plant sunflower which would allegedly make our land a «paradise on earth». But «paradise» meant subjection to them.

Our economy does not know the uncertainty and erosion of chronic crises. Words like stagnation, inflation, unemployment, price-rises, internal and external debts, etc., ulcers typical of the capitalist-revisionist world, do not exist in our economic vocabulary. Our social product doubles every 10 years, but our population doubles every 30 years. With its revolutionary Party at the head, conscious of its historic mission, our working class determines the socio-political essence of our society. From an ideal and a science, socialism has become a living reality.

Another magnificent deed of our working man is the great transformation of nature. Systematized plains, arable land wrested from the hills and mountains and big fruit-tree plantations can be seen everywhere. Complex irrigation and drainage systems, fully-equipped machine and tractor stations, selected seeds, chemical fertilizers and developed livestock raising, are only some of the achievements which characterize our new agriculture which has embarked all-out on the road of its constant intensification. Today 55 per cent of the arable land is under irrigation and the arable acreage has increased 2.4 fold against pre-Liberation.

The fertility of the land has increased: the law of work is the law of plenty. The Land Reform and collectivization set our agriculture on the socialist road and opened broad vistas of development to it. The agricultural economy of Plasa gets 63 quintals of wheat per hectare and that of Dajç 90.5 quintals of maize per hectare over an area of thousands of hectares. The terraces cut out on the hills of Lukova, an amphitheatre-like orchard of 3,000 hectares of citrus-trees and olives, are a real wonder which has come about as a result of the work of our youth during these fifteen years, their love of life and their determination for social progress. New terraces planted with 150,000 citrus-trees will be added to our Riviera. These are the rates of our development, this is our perspective.

Albania today produces its own bread. Agriculture ensures food supplies for the people and primary materials for the light and food-processing industries, while being at the same time an important source of accumulation and hard currency. The Albanian village is not threatened by depopulation, it advances, transforms itself, enriches its material and spiritual life and improves its mode of living, catching up with the town in all fields.

Our country is a huge construction site and, also, a great auditorium of learning, a laboratory of science and an arena of lively literary and artistic activities. Advance in the material field is accompanied with and based on a far-sweeping revolution in the field of education and culture, of science and technique. The magnificence of these achievements stands out against the bitter reality of the past when the country groped in the darkness of illiteracy in an elusive dream of the school. Today Albania has different categories, levels and structures of school with a national character and socialist content. With its sound ideological content and militant spirit, it responds to the demands of our socio-economic development, plays an irreplaceable and active role in imbuing our new man with the materialist world outlook. It is some years now that the 8-year school has become compulsory for all, while the middle school has assumed a mass character. Thousands of sons and daughters of the people attend the University of Tirana and other higher institutes of learning in tens of faculties and special courses.

The people's revolution gave the Albanian woman what had been denied her for centuries: freedom and equality. Today the emancipated and educated Albanian woman has her say and is listened to with respect everywhere — in industry, agriculture, art, science and culture, in all the fields of life. The women and girls of the People's Socialist Republic of Albania account for 46 per cent of all workers, 50 per cent of all students, 37 per cent of all cadres of higher training, etc. Woman workers and leaders are found in all sectors, up to the highest forums of the Party and the state. Forty point seven per cent of the members of people's councils of all levels, 30 per cent of the deputies to the People's Assembly, and 30 per cent of the party members are women.

The spiritual world of our people has gained new dimensions. All the possibilities have been created for everyone to quench his thirst for knowledge, to develop his talent and vocation, to form his personality in society. Everything is done for the working man. Songs are composed and novels written for him, monumental works of arts are dedicated to him. Our talented writers and artists have produced works of a high ideo-artistic level with an unmistakeable national flavour and originality. Our folklore is being enriched further with each passing day. There are hundreds of cultural and artistic institutions or centres all over the country. Our new science performs its natural social function. Albania today successfully cultivates the fundamental sciences too, expresses with dignity its opinion in di-

verse fields of science, copes with complicated technical and technological problems and finds original solutions to them, undertakes the construction of major projects in industry and agriculture. It has a health service with highly qualified cadres and modern equipment, which covers the whole country. Hospitalization is free of charge and there are hundreds of institutions to protect the health of mother and child. Diseases like malaria, diphtheria, syphilis, etc., which still remain social ulcers in many countries of the world, have been wiped out without a trace. From 38 years it was in 1938, life expectancy rose to 70.4 years in 1983.

Albania, a country totally ignored in the international arena in the past, now has its open proletarian policy which defends the national interests and openly voices the truth, denouncing any form of oppression, dictate and aggression, supporting the people's struggles for freedom and independence, and defending world peace. The government of the PSRA consistently opposes the hegemony-seeking and expansionist policy of the two superpowers bent on world domination: American imperialism and Soviet social-imperialism, the two fiercest enemies of freedom and the independence of the peoples.

Socialist Albania enjoys great authority and has a strong international position, it has many friends and well-wishers all over the world. Encircled and coveted by perfidious enemies, it stands up resolutely to the savage pressure and blockade of the imperialists and revisionists. Freedom, independence and national sovereignty are engraved as historic victories in the minds and hearts of the people. The Party of Labour of Albania, led with far-sightedness and wisdom by Comrade Enver Hoxha, is the promoter and architect of our uninterrupted revolution. Little Albania upholds great ideas. The creative and faithful implementation of the Marxist-Leninist theory in our country today is incontestable proof of its revolutionizing and transforming force.

Two dates - 29 November 1944 - 29 November 1984, with a whole historic epoch in between. Years did what centuries could not do. The Albanian people have created this magnificent and rewarding reality and now are forging ahead with unshakeable confidence, with the optimism of a society sure of its future.

This album published on the occasion of the 40th anniversary of Liberation and the triumph of the people's revolution is a reflection of this beautiful and militant reality.



*Në unitetin e pathyeshëm të Partisë me popullin qëndron forca jonë.*

*Our strength lies in the unbreakable Party-people unity.*

*7 prill 1939 - Populli shqiptar i tradhtuar nga mbreti dhe klika e tij i tha «Jo!» agresionit fashist me gjuhën tradicionale të pushkës.*

*7 April 1939 - the Albanian people, betrayed by the king and his clique, said «Stop!» with the rifle - their traditional language, to fascist aggression.*





*Enver Hoxha, themeluesi dhe udhëheqësi i Partisë Komuniste të Shqipërisë (sot Partia e Punës e Shqipërisë).*

*Enver Hoxha, the founder and leader of the Communist Party of Albania (today the Party of Labour of Albania).*



*«Kur gdhihej 8 Nëntori 1941» - V. Kilica.*

*«The Dawn of November 8, 1941» - V. Kilica.*



*Shtëpia-muze, Pezë.*

*The museum-house of Peza.*




*Në Konferencën e Pezës u krijua Fronti Nacionalçlirimtar dhe u hodhën themelet e pushtetit popullor revolucionar.*

*The National Liberation Front was created and the foundations of the revolutionary people's state power were laid at the Conference of Peza.*



*Maleve të përflakura ushton kënga «Bashkohu shok me ne në çetë!». Luftëtarë të çetave dhe të batalloneve të para partiiane.*

*The song, «Comrades, come and join us in battle!» re echoes through the mountains. Fighters of the first partisan detachments and battalions.*







*«10 korrik 1943. Formimi i Shtabit të Përgjithshëm të Ushtrisë Nacionalçlirimtare» - G. Madhi.*

*«10 July 1943. Formation of the General Staff of the National Liberation Army» - G. Madhi.*



*Enver Hoxha, Komandanti i Përgjithshëm i Ushtrisë Nacionalçlirimtare.*

*Enver Hoxha, Commander-in-Chief of the National Liberation Army.*

*Pas çetave batalionet, pas brigadave, divizionet dhe korparmatat, — kjo ishte rruga e luftës sonë, rruga drejt lirisë.*

*The partisan detachments developed into battalions, brigades, divisions and army corps — this was our road of struggle, our road towards freedom.*



*Shoku Enver Hoxha duke mbajtur raportin në Kongresin historik të Përmetit, më 24 maj 1944, që shpalli krijimin e shtetit shqiptar të Demokracisë Popullore.*

*Comrade Enver Hoxha reporting to the historic Congress of Përmet on 24 May 1944. The Congress proclaimed the creation of the Albanian State of People's Democracy.*

*Përmeti i rilindur i ditëve tona.*

*The reborn Përmet of our days.*

*Përmeti, tri herë i djegur nga armiqtë nazifashistë.*

*Përmet, the town that was burnt three times by the nazi-fascist enemies.*





*Delegatët e Kongresit të Parë të Bashkimit të Rinisë Antifashiste Shqiptare (Helmës, 8-14 gusht 1944), duke përshëndetur me entuziazëm ardhjen e shokut Enver Hoxha.*

*Delegates to the 1st Congress of the Anti-fascist Youth Union of Albania (Helmës, 8-14 August 1944), enthusiastically cheering Comrade Enver Hoxha on his arrival.*



*Kongresi i Parë i Bashkimit të Gruas Antifashiste Shqiptare, 4 nëntor 1944 në qytetin e lirë të Beratit.*

*The 1st Congress of the Anti-fascist Women's Union of Albania, held on 4 November 1944 in the liberated town of Berat.*



*Shoku Enver Hoxha me anëtarë të Këshillit të Përgjithshëm Antifashist Nacionalçlirimtar, drejtohen për në sallën e Mbledhjes së Dytë të Këshillit Antifashist Nacionalçlirimtar në Berat, tetor 1944, i cili vendosi shndërrimin e Komitetit Antifashist Nacionalçlirimtar në Qeveri Demokratike të Shqipërisë.*

*Comrade Enver Hoxha and other members of the Anti-fascist National Liberation General Council entering the hall of the 2nd Meeting of the Anti-fascist National Liberation Council, held in October 1944 in Berat. The transformation of the Anti-fascist National Liberation Committee into the Democratic Government of Albania was decided at this Meeting.*

*Heroizmi partizan dhe trimëria e popullit luftëtar, shkruan në Tiranë një nga faqet më të lavdishme të Luftës Nacionalçlirimtare.*

*The heroism of the partisans and the valour of a whole people in arms wrote in Tirana one of the most glorious pages in the history of the National Liberation War.*





*Partizanë shqiptarë pas çlirimit të Pejës.*

*Albanian partisans after the liberation of Peja.*



*Më shumë se 20 mijë luftëtarë të Ushtrisë Nacionalçlirimtare luftuan me heroizëm për çlirimin e vëllezërve shqiptarë të Kosovës dhe të popujve të tjerë të Jugosllavisë.*

*More than 20 thousand fighters of the National Liberation Army fought heroically for the liberation of their Albanian brothers in Kosova and the other peoples of Yugoslavia.*





*Fundi i palavdishëm i pushtuesit.*

*The inglorious end of the occupier.*



*Monumenti «Partizani fitimtar» vendosur në Mathauzen — O. Paskali.*
*The monument to the «Triumphant Partisan» erected in Mathausen — O. Paskali.*



*Agimet e Nëntorit ishin agime të epokës së re.*

*The dawn of November was the dawn of the new epoch.*

*Tirana pret krahëhapur fitimtarët, pret 29 Nëntorin e lavdishëm të vitit 1944, ditën historike të Çlirimit të Atdheut dhe të fitores së revolucionit popullor.*

*Tirana welcomes with open arms the victors, welcomes the glorious November 29, 1944, the historic day of the Liberation of the Homeland and the triumph of the people's revolution.*



«Hajdeni, nëna, të shkojmë tok te djemtë, ashtu siç shkonin djemtë tok në luftë dhe të vendosim së bashku një kurorë me lule».

ENVER HOXHA

«Come on, mothers, let us go together to our sons today, like our sons went together into action yesterday, and lay a wreath of flowers on their graves.»

ENVER HOXHA




*Monumenti «Nëna Shqipëri» - K. Rama, Sh. Hadëri, M. Dhrami.*

*Monument «Mother Albania» - K. Rama, Sh. Hadëri, M. Dhrami.*



*Kështu filloi...*

*This is how it began.*

*Çapitej Shqipëria*
*Nga lufta në punë, nga gjaku në djersë.*
*Çapitej Shqipëria*
*Me nagant e kazmë në dorë*

*Albania was marching*
*From war to work, from blood to sweat,*
*Albania was marching, With the rifle in one hand and the pick in the other.*









*Në uzinën e nitrat amonit «Gogo Nushi», Fier.*

*At the «Gogo Nushi» amonium nitrate fertilizer plant, Fier.*



*Nga njëri pesëvjeçar në tjetrin është zhvilluar industria nxjerrëse minerare dhe përpunuese*

*The mineral extracting and processing industry has developed from one five-year plan to the other.*



*Fabrika e pasurimit të hekur-nikelit, Guri i Kuq, Pogradec.*

*The iron-nickel enrichment factory, Guri i Kuq, Pogradec.*



*Kombinati metalurgjik «Çeliku i Partisë», Elbasan*

*The «Steel of the Party» metallurgical complex, Elbasan.*



*«Dje ëndërroje një plor e një çekan, sot derdh çelikun tënd të gjallë...»*
*Më 24 tetor 1976, në prag të Kongresit të 7-të të PPSH, u prodhua çeliku i parë i markës shqiptare.*

*«Yesterday you dreamed of a plough and a hammer. Today you are smelting your own steel...»*
*The first steel of Albanian make was produced on 24 October 1976, the eve of the 7th Congress of the PLA.*



*Sot kemi një sistem të fuqishëm e të pavarur energjetik.*

*Today we have a powerful and independent energy system.*



*Hidrocentrali «Drita e Partisë», Fierzë.*

*The «Light of the Party» hydro-power station, Fierza.*




*Shoku Adil Çarçani dhe udhëheqës të tjerë të Partisë e të Shtetit duke vizituar hidrocentralin «Enver Hoxha» në Koman.*

*Comrade Adil Çarçani and other Party and state leaders visiting the «Enver Hoxha» hydro-power station at Koman.*



*Në Koman po ngrihet një vepër tjetër drite.*

*Another project of light is being set up at Koman.*



*Uzina e telave të bakrit, Shkodër.*

*The copper wires factory, Shkodra.*



*Industria kimike është zhvilluar duke u mbështetur kryesisht në lëndët e para të vendit.*

*The chemical industry has developed relying mainly on local raw materials.*



*Laltësive të hekurta.*

*On heights of iron.*



Në kërkim të vendburimeve të reja.

Prospecting for new sources.

Uzina e përpunimit të thellë të naf- >
tës në Ballsh.

The deep-oil processing plant, >
Ballsh.



*Reparti i montimit në uzinën e radiove e televizorëve, Durrës.*

*The assembly shop at the radio and TV-sets plant, Durrës.*



*Reparti mekanik në uzinën e instrumentave «Petro Papi», Korçë.*

*The engineering shop at the «Petro Papi» precision instruments factory, Korça.*




*Pamje e pjesshme e Kombinatit kimiko-metalurgjik, Laç.*

*View of the chemical-metallurgical complex, Laç.*



*Në kombinatin e autotraktorëve «Enver Hoxha», Tiranë.*

*At the «Enver Hoxha» automobile and tractor complex.*



*Porti i Durrësit*

*The port of Durrës.*



Në Kombinatin e Tekstileve, Berat

At the textile complex of Berat.



*Duar që endin motivet e bukura popullore.*

*Hands weaving the beautiful folk motifs.*



*Një rrjet i dendur i transportit automobilistik e hekurudhor përshkon gjithë atdheun tonë socialist.*

*A broad network of motor raads and railways covers our socialist country.*



*Ura e Bushiricës, vepër e duarve të rinisë.*

*Bridge on Bushtrica, built by our youth.*

*Të gatshme për të bashkuar njerëzit, qytetet, fshatrat.*

*Ready to unite people, towns, villages.*







*Ky ishte fillimi i rrugës së re...*

*This was the beginning of the new road...*







*Shoku Enver Hoxha në Kongresin e Parë të Kooperativave Bujqësore.*

*Comrade Enver Hoxha at the 1st Congress of Agricultural Cooperatives.*



*Dora e mendja e njeriut të ri i transformoi moçalishtet e dikurshme nga Veriu në Jug. Fusha e Myzeqesë, jep rendimente të larta në prodhimet bujqësore*

*The hand and mind of the new man transformed marshes into fertile land from North to South. The Myzeqe Plain, gives high crop yields.*



*Prodhimi i drithërave të bukës në vend, detyrë e pare e bujqësisë.*

*The local production of bread grain is the primary task of agriculture.*



Brezaret e Lukovës: dëshmi e bukurisë së punës dhe e dashurisë për tokën.

The terraces of Lukova, a testimony to the beauty of work and love of the land.



*«... duhet të kesh kulturë që të krijosh vepra të tilla të mrekullueshme siç janë këto plantacione madhështore që shikojmë nga kjo kodër e që zbresin nga malet deri buzë detit».*

*ENVER HOXHA. Lukovë, 28 mars 1978.*

*«...Only cultured people can create such marvellous things as these magnificent plantations which from the top of this hill we see descending from the mountains to the sea».*

*ENVER HOXHA, Lukova, 28 March 1978*



*Dikur këtu ka qenë kënetë.*

*What has become of a swamp.*




*Blegtori e vënë mbi baza shkencore.*

*Livestock-raising on scientific bases.*



*Kompleks i ri blegtoral.*

*New livestock-raising complex.*



Në ndërmarrjen e rritjes së shpendëve, Tiranë.

At a poultry farm, Tirane.



*Ksamili, një monument i punës, buzë detit Jon.*

*Ksamil, a monument to work, on the shores of the Ionian Sea.*



*Midis malësorëve, Tropojë 1970.*

*With the highlanders, Tropoje 1970.*

*Jetë e re në shtëpitë e reja të ndërtuara pas tërmetit të 15 prillit 1979. Bahçallëk. Dajç.*

*New life in the houses rebuilt after the April 15, 1979 earthquake, Bahçallëk, Dajç.*





*Pyjet tona, pasuri e madhe e atdheut.*

*Forests, our great asset.*



*Dropulli i rilindur.*

*Dropull reborn.*




*Midis dropullitëve. Crapth, 22 mars 1978.*

*With the people of Dropuli, Grapsh, 22 March 1978.*



*Mendimi shkencor u paraprin rendimenteve të larta.*
*Scientific thinking precedes high yields.*



*Industria ndihmon në mekanizimin e bujqësisë.*

*Industry contributes to the mechanization of agriculture.*



*Implante shihedhëse për ujitje.*

*Irrigation in the form of rain.*



*Anekënd vendit, edhe në gryka malesh e kodrash janë ndërtuar ujëmbledhësit që ndihmojnë në rritjen e prodhimit bujqësor.*

*Water reservoirs for the irrigation of farmland have been built all over the country.*



Ja, kështu nisi rrugën shkolla dhe kultura jonë e re.

This is how our new school and culture began their development.

Një kurs kundër analfabetizmit

An anti-illiteracy course.




Shkollë e viteve të para pas Çlirimit.

A school of the first post-Liberation years.

Lulet e jetës socialiste jemi ne! >

We are the flowers of socialist life! >



I këndojmë Partisë.

We sing to the Party.



Një kujtim i paharruar ditën e parë të shkollës

An unforgettable moment, the first school-day.



*Në një orë mësimi*

*At a lesson*



*Artistja e ardhshme*

*A budding artist.*



*Qyteti i studentëve*

*The campus, Tirana.*



*Pas një dite mësimi në Universitetin e Tiranës...*

*After a day of lessons at the University of Tirana...*



«Si stërrali që lëshon çika \ U rritën vajzat e tua...» Në Institutin e kulturës fizike «Vojo Kushi»

«Like flint-sparks \ Your girls grew up...» At the «Vojo Kushi» Physical Training Institute.



Në Institutin e Lartë Bujqësor, Kamëz

At the Higher Institute of Agriculture, Kamza.



*«Ne jemi krenarë për rininë tonë gjithmonë të guximshme, këmbëngulëse në punë e në mësime, vigjilente në mbrojtjen e fitoreve të socializmit e të marksizëm-leniniz-*

*ENVER HOXHA*

*«We are proud of our ever courageous youth who learn and work persistently, while standing vigilant guard of the victories of socialism and Marxism-Leninism».*

*ENVER HOXHA*







*Në shkollën tonë të re socialiste, vatra më e madhe e dijes, përgatitet armata e ndërtuesve të atdheut dhe e ushtarëve besnikë të revolucionit.*

*Our new socialist school, our greatest hearth of knowledge, trains a whole army of builders of the Homeland and loyal soldiers of the revolution.*



Në Qendrën Sizmologjike të Akademisë së Shkencave të RPSSH

At the Seismological Centre of the Academy of Sciences of the PSR of Albania.



Në një prej instituteve projektuese

At a designing institute.



*Në shkollën e lartë të Partisë «V. I. Lenin», Tiranë*
*At the «V. I. Lenin» Higher Party School, Tirana.*



*Shoku Ramiz Alia duke folur në Konferencën Shkencore «Mendimi teorik marksist--leninist i PPSH dhe i shokut Enver Hoxha». Tiranë, 3-4 tetor 1983*

*Comrade Ramiz Alia speaking at the Scientific Conference «The Marxist-Leninist Theoretical Thinking of the PLA and Comrade Enver Hoxha». Tirana, 3-4 October 1983.*



*Në çdo pesë vjet, qyteti i gurtë i Gjirokastrës gëzon me këngët e vallet e popullit.*

*Every five years, the stone-built city of Gjirokastra plays host to folk singers and dancers coming from all over the country.*



*Muzeu kombëtar «Gjergj Kastrioti - Skënderbeu», Krujë*
*«Gjaku pikoi dhe hodhi rrënjë në gurë*
*Gjakun prej shpatave e fshimë me shajak*
*kur s'patëm armë ne prej trupit shkulëm*
*Nlërën nga brinjët dhe e bëmë shpatë.»*

*The National Museum «Gjergj Kastrioti-Skanderbeg», Kruja*
*«Blood drops fell on the barren stones,*
*Seeds of future warriors.*
*We wiped our blood-dripping swords with felt.*
*When we lacked weapons*
*We wrested a rib from our chest*
*and made it a sword.»*



*Pamje e pjesshme e qendrës së Tiranës*

*View of the central square, Tirana.*



Gjëmon historia e popullit shqiptar. Në një nga sallat e Muzeut Historik Kombëtar në kryeqytet

A cross section of the history of the Albanian people. A hall of the Museum of National History, Tirana.




*Galeria e Arteve Figurative, Tiranë*

*The Art Gallery, Tirana.*



*Në ekspozitën e kulturës popullore, Tiranë*

*At the Exhibition of Folk Culture, Tirana.*

*Art që edukon dhe pasuron botën shpirtërore të njerëzve tanë*

*An art which educates our people and enriches their spiritual world.*






*Monumenti i Shpalljes së Pavarësisë, Vlorë — K. Rama, Sh. Hadëri, M. Dhrami.*

*The Independence Memorial, Vlora - K. Rama, Sh. Hadëri, M. Dhrami.*



*Monumenti i Skënderbeut, Krujë - J. Paço*

*Skanderbeg's monument, Kruja - J. Paço.*



*Monumenti «Shote Galica», Kukës - K, Rama*

*Shote Galica's monument, Kukës - K. Rama.*

Viti 1952. Përurohej kinostudioja «Shqipëria e re», niste rrugën kinematografia shqiptare.

With the inauguration of the «New Albania» Film Studio in 1952 the Albanian cinematography came into being.









*Pamje nga filmat:*

*«Ballë për ballë»*
*«Horizonte të hapura»*
*«Njeriu i mirë»*
< *«Mësonjëtorja»*

*Sequences from the films:*

*«The Face-Up»*
*«Open Horizons»*
*«The good man»*
< *«The School»*



*Midis piktorëve dhe skulptorëve në Galerinë e Arteve Figurative. Tiranë, 24 dhjetor 1981.*

*Amidst painters and sculptors in the Art Gallery, Tirana, December 24, 1981.*

*Libri, gazetat dhe revistat, Radiotelevizioni ynë, mjete të fuqishme të edukimit komunist revolucionar të masave*

*Books, newspapers and magazines, broadcasting and telecasting are powerful means for the revolutionary communist education of our masses.*



*Në një nga sallat e studimit në Bibliotekën Kombëtare, Tiranë*

*A reading hall of the National Library, Tirana.*

*Dyqani «Flora», dikur vatër e zjarrtë e lëvizjes komuniste, sot librari ku shpërndahet letërsi politike: vepra të klasikëve të marksizëm-leninizmit, materiale e dokumente të PPSH dhe Vepra të shokut Enver Hoxha.*

*The «Flora» shop, once a fiery centre of the communist movement, today a shop of political books - the classics of Marxism-Leninism, materials and Documents of the PLA and Works by Comrade Enver Hoxha.*






*Veprimtaritë fizkulturore e sportive gjallërojnë jetën e rinisë e të masave të tjera punonjëse.*

*Sports activities enliven the life of the youth and the working masses.*



*Kujdes i veçantë për mirërritjen e fëmijëve*

*Special care for children*




*Shërbim i kulturuar*

*Cultured service.*



*Nëpër udhët e Vlorës*

*In the streets of Vlora*



*Shtëpia e pushimit të punëtorëve në qytetin e Korçës.*

*The workers' rest home in Korça.*



*Çorovoda, qytet krejt i ri, buzë Osumit, në prehër të maleve*

*Çorovoda, a newly-built town in the valley of the Osum River*



*Ditë vere në plazhin e Durrësit*

*A summer day at the beach of Durrës.*



*Shtëpi pushimi në malin e Dajtit*

*A rest home on the Dajti Mountain.*



*Ansamblet tona priten me entuziazëm nga publiku në mjaft vende të botës.*

*Our ensembles are enthusiastically applauded in many countries of the world.*




*Ekspozitë për Shqipërinë*
*Albanian Exhibition*




*Pavlonet me prodhimet tona tërheqin vëmendjen e vizitorëve të shumtë.*

*The pavillons of our goods attract many visitors.*




*Interesim i madh për Veprat e shokut Enver Hoxha dhe botimet e tjera politike, shkencore e letrare*

*Keen interest in the Works of Comrade Enver Hoxha and other political, scientific and literary publications.*

NË ROJË TË ATDHEUT,
NË ROJË TË FITOREVE

KEEPING WATCH OVER THE HOMELAND,
KEEPING WATCH OVER THE VICTORIES.



*Republikë o bijë pushke,*
*Flamurkuqe që s'njeh frikë*

*Red-bannered and dauntless, my Republic,*
*You were born from the barrel of the gun.*

*O flamur gjak / o flamur shkabë. >*

*Red flag / eagle flag! >*

Përherë në këmbë, të gatshëm për të mbrojtur çdo pëllëmbë të tokës së shenjtë

Always on the alert to defend every inch of their secred soil.





*Syri ynë me syrin e shqiponjës është shkrirë e është bërë një.*

*Our eye is as sharp as the eagle's eye.*



Shoku Enver Hoxha dhe udhëheqës të tjerë të Partisë e të ShtetitU duke përshëndetur masat punonjëse që me entuziazëm brohoresin për Partinë e Punës të Shqipërisë e cila u prin nga fitorja në fitore.

Comrade Enver Hoxha and other Party and state leaders greeting the working masses which cheer enthusiastically for the Party of Labour of Albania which is leading them from victory to victory.



